**Deri kur drejtësi politike  në Kosovë!**




Me rastin e Çlirimit të Kosovës nga okupimi gjenocidal i Serbisë dhe me instalimin e Misioneve të huaja ndërkombëtare, të cilat herë quhen me emra si UNMIK, e më pas edhe si EULEX, në fakt nuk dallojnë aq mes vete- JANË TË NJEJTË!

Që nuk ofruan asgjë të denjët, të drejtë, në lidhje sidomos me gjykimet që kanë të bëjnë sidomos për krime lufte, terrorizëm dhe vepra tera penale të motivuara politikisht!

Sipas Librit të Kujtimit të Kosovës( LKK)[1], më datën 7.11.2014, në lidhje me luftën e Kosovës, janë: 13.517 njerëz të vrarë dhe zhdukur, prej tyre:
Shqipëtarë 10.792;
Serbë janë 2.197 dhe
Romë 528.

| | |
|---|---|
| Serbë | 94 |
| Kroat | 29 |
| Shqipëtarë | 9 |
| Boshnjak | 9 |
| Maqedon | 2 |

[1] http://www.liberkujtimiikosoves.org/?page_id=33&lang=zh

| | |
|---|---|
| Malazezë | 2 |
| Gjithsej | 161 |

Gjykata e Hagës(Tribunali Ndërkombëtar për Ndjekjen Penale të Individëve Përgjegjës për Shkelje të Rënda të së Drejtës Humanitare Ndërkombëtare të Kryera në Territorin e ish-Jugosllavisë që prej vitit 1991 ) në total gjykoi 161 persona, ndërsa më 17 shtator 2013, 132 raste i kishte kompletuar, ndërsa të pambaruara kishin mbetur edhe 29 raste, në korrik 2016 u hap rasti i Ratko Mlladiqit, e që në Apel ishin edhe 25 raste, ndërsa 13 të pandehur ishin transferu nëpër gjykata të tjera, prej të cilave, 11 ishin dënuar, një prej tyre Rahim Ademi ishte shpallur i pafajshëm dhe Vladimir Kovaçeviq ishte shpallur mendërisht i paaftë.[2] Këto shifra flasin për tërë luftrat në ish-jugosllavi, e jo vetëm për Luftën e Kosovës!

Derisa misionet e instaluara në Kosovë, si UNMIK dhe EULEX, që nga viti 1999 e deri më sot, nuk kanë gjykuar raste të krimeve të luftës ku si kryes të jenë Serbët( por vetëm komunitetet tjera, e sidomos Shqiptarët!); nuk gjykuan për vrasjet me motive politike; gjykime gjysmake në lidhje me vrasjen e disa dëshmitarve të Gjykatës së Hagës;nuk zbardhi fatin e të zhdukurve; por edhe bëri gjykime plotësisht politike si për krime lufte, terrorizëm dhe korrupsion e krim të organizuar!

**Nga 1999 deri më 2014 janë ngritur 39 aktakuza për krime lufte, ndaj 98 personave, mes tyre: 37 janë serbë, 9 Shqipëtarë dhe 2 të tjerë!**

**Mirëpo prej tyre janë dënu vetëm 20 persona dhe për habi edhe më të madhe, prej tyre janë 17 Shqipëtarë dhe vetëm 3 serbë! Ndërsa në procedurë ndodhen në vitin 2014 edhe 10 lëndë, me 37 persona të akuzuar, prej tyre 32 Shqipëtarë dhe 5 serbë!**

Në gusht 2015, llogariten gjithsej 10 814 persona kanë mbetur ende të zhdukur sipas Komitetit Ndërkombëtar të Kryqit të Kuq në ish- Jugosllavi. Prej këtij numri, 1 670 raste janë të ndërlidhura me konfliktin në Kosovë.[3] Më 13 nëntor 2014, sipas Komitetit Ndërkombëtar të Kryqit të Kuq, ishin të zhdukur 1655 persona, mes tyre ishin 70% Shqipëtarë, ndërsa të tjerët serbë dhe pakica tjera![4]

EULEX-i, trashëgoi nga UNMIK-u, 1.187 raste për krime lufte![5] Amnesty International në dhjetor 2012, kishte rekomandu që EULEX, duhet të kishte prioritet çështjen e gjykimit të lëndët për krime lufte![6]

Raporti i Progresit për Kosovën, i vitit 2015, thekson që :"(166) të dyshuarit janë shqiptarë etnikë…"[7]

Këto ditë, u rivranë 49 Shqiptarët e masakruar në tre masakra nga grupa e udhëhequr nga Oliver Ivanoviqi, kur i'u rikthy në rigjykim lënda, edhe pse ishte dënu me dënim qesharak- minimal!

Më 27 janar 2014, EULEX-i arrestoi Olliver Ivanoviqin dhe i kërkonte edhe katër të tjerë serbë nën dyshimin për **krime lufte**, vrasje të rëndë, tentimvrasje të rëndë dhe shtytje për t'i kryer këto krime në vitin 1999 dhe **2000.**[8] Mirëpo realisht lufta e Kosovës kishte mbaru më 12 qershor 1999, që do duhej akuzu për krime lufte, për veprat penale të kryera para 12 qershor 1999, si dhe akte terroriste ato të kryera pas kësaj date! Krahaso,

---

[2] http://www.icty.org/en/in-focus/crimes-sexual-violence/in-numbers
[3] Raporti i progresit për Kosovën 2015, faqe 28;
[4] http://photos.state.gov/libraries/kosovo/312585/2015/HRreport2014_al.pdf, faqe 3-4;
[5] http://www.amnesty.eu/content/assets/260412_EULEX_Report.pdf, faqe 16;
[6] http://www.amnesty.eu/content/assets/260412_EULEX_Report.pdf
[7] Raporti i progresit për Kosovën 2015, faqe 28;
[8] http://photos.state.gov/libraries/kosovo/312585/2015/HRreport2014_al.pdf, faqe 2;

ish-ushtar të UÇK-së, që dyshohen se kanë kry krime lufte( pas vitit 1999), e që u dënuan për akte terroriste!

Ndërsa hipokrizia maksimale, shih vetëm pak rreshta më pas po të njejtit raport, lexon:"Në maj dhe qershor, autoritetet arrestuan 17 anëtarë të grupit të ashtuquajtur "Drenica", ish-pjesëtarë të UÇK-së, për një sërë akuzash për ***vrasje dhe terrorizëm***. Të arrestuarit ishin zyrtarë qeveritarë me lidhje të forta me partinë..."[9]

Derisa kryesi i krimeve të luftës dhe akteve terroriste( atyre pas 12 qershor 1999) Oliver Ivanoviq, është dënu me 9 vite burgim, për vrasjen e 49 Shqiptarve( pra në tre masakra në rajonin e Mitrovicës), madje nuk i dalloi viktimat as në moshë, as gjini e as që ishin civil!

Derisa pjesën më të madhe të kohës së paraburgimit, ka qëndru në arrest shtëpiak. Vazhdimisht Qeveritarët e Serbisë, kanë ndërhy në drejtësi, kanë shantazhu edhe EULEX-in dhe Bashkësinë Ndërkombtare, që të lirohet, që mos të dënohet ky i dyshuar. Nga ana tjetër asnjëherë as EULEX-i, por edhe as Bashkësia Ndërkombtare, nuk e denoncoi ndërhyrjen e Serbisë në Drejtësi, e ca raste Fraksioni politiko-kriminal i EULEX-it, denoncon madje edhe falso, kinse në rastet e caktuara penale, kishte ndërhyrje në drejtësi nga ana e Qeveritarve të Republikës së Kosovës.

Derisa më 16.02.2017, kthehet lënda në Rigjykim! Për më shumë sërish i vehet masa e arrestit shtëpiak, derisa ne medie falsifikohet jo pak që ka qëndru në paraburgim nga 27 janar 2014( realisht në intervale të caktuara kohore ka qëndru edhe në arrest shtëpiak- kjo nuk ka ndodhë me asnjë rast ku të dyshuar ishin Shqiptarë, për gjoja krime lufte!).

Po ashtu asnjë institucion shtetror në Kosovë, kur ka të bëjë me implikim të Serbisë në atë rast( p.sh: kur personat e porositur nga Serbia kryejnë akte terroriste; vrasje; akte, organizime, rekrutime të terroristëve vehabist; vepra kriminale-ordinere; akteve diversive; antikushtetuese; kundër Paqeruajtësve; të krimit të organizuar etj), kurrë asnjëherë, asnjë rast, nuk është zbardhur- kam dhjetra raste parasysh! Andaj për këtë fakt institucionet e Kosovës nuk lejohen nga Fraksioni politik-kriminal i EULEX-it, që të veprojnë siç ligji i obligon![10]

EULEX, po ashtu tashmë publikisht pranon, që disa lëndë i merr në trajtim shkaku i "ndjeshmërisë politike dhe profilit të lartë!". Me këtë po ashtu tentohet të arrijnë hudhjen hi syve, që lëndët e tilla janë problem edhe për shtetet me traditë shumë më të gjatë, e në raste të tilla, gjyqësia e Kosovës, s'do jenë objektive, meritore dhe e paanshme( siç ligjet vendore dhe ndërkombtare e kërkojnë!)![11]

Mirëpo sikur të shihet, në të gjitha këto raste me shpallje të aktgjykimit si të fajshëm, janë të dyshuar Shqipëtarët si kryes të veprave penale, ndërsa si viktimë janë zakonisht serbët, ndërsa në rastet kur janë si të dyshuar serbët, atëherë ata gjithëherë shpallen të pafajshëm, apo me dënim minimal!( Mund t'ua sjell shumë raste!)!

Duke qenë edhe vetë viktimë e disa tentim-vrasjeve madje edhe në Republikë të Kosovës, ku atentatorët kishin lidhje me Agjenturat e Serbisë, e veçmas për rastin e tentim-kidnapimit që rezultoi në tentim-vrasje më 27 maj 2009, ku edhe EULEX-i,

---

[9] http://photos.state.gov/libraries/kosovo/312585/2015/HRreport2014_al.pdf, faqe 3;
[10] OSBE, Pavarësia e gjyqësorit në Kosovë: Dimensionet institucionale dhe funksionale; Janar 2012, faqe 22;
[11] OSBE, Pavarësia e gjyqësorit në Kosovë: Dimensionet institucionale dhe funksionale; Janar 2012, faqe 24;

kishte rastin. E që EULEX, pos që e ndaloi hetimin për më shumë, pengoi edhe autoritetet vendore të Hetimit që t'a bënin punën e tyre!

Nuk duhet të shpresojmë, e jo më të besojmë, që një mision politik si EULEX-i, apo edhe një Gjykatë Speciale, do gjykoj meritorisht, objektivisht dhe paanshëm! Drejtësi për veprat penale krime lufte, vrasje politike, vrasje të dirigjuara nga Serbia, "terrorizëm" kundër Serbisë ( ku akuzohen veteran të Luftrave Shqiptare, nga Lugina e Preshevës) por edhe për veprat penale si korrupsion dhe krim të organizuar, nuk do ketë. Së paku derisa misionet e tilla( EULEX etj), të thirren më shumë në prioritet për ta :"ruajtur Paqen në Kosovë dhe Ballkan" sesa zbatimin e ligjit!

Drejtësinë munden vetëm Institucionet tona ta bëjnë, sado që do mund të ketë sfidime, gabime, zgjatje! Askush më mirë sesa ne( Institucionet tona të Drejtësisë), s'mund t'ia jap gjykimin e merituar!

Më:22.02.2017



Skender Jashari i burgosur politik nga EULEX, për rastet e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë së Serbisë në Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është pjesë e marrur nga punimi i bërë gjatë qëndrimit në burgimin politik!
Master drejtimi juridiko-penal dhe studime joformale ushtarake.